# Hadithe të përhapura rreth Ramazanit por, që janë të dobëta

﴿ أحاديث تدور على الألسنة حول رمضان ولكنها ضعيفة ﴾

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Selman b. Fehd El Aude

**Përktheu :** Driton Lekaj

2010 - 1431



## *Hadithe të përhapura rreth Ramazanit por, që janë të dobëta*

Në parathënien e Sahih Muslim shënon: *"Ubejdullah b. Umer El Kavariri thotë: E kam dëgjuar Hamad b. Zejdin duke i thënë një njeriu disa ditë pasi që Mehdij b. Hilal u ul t'u tregonte njerëzve hadithe: Kush është ky burimi i njelmtë i cili ka bururar tek ju? Njeriu tha: Po, o Ebu Ismail .."* Burimi i njelmtë është sinonim i dobësisë së Mehdijj b. Hilal në transmetimin e hadithit.

Transmetimi i hadithit nga i Dërguari i Allahut është një çështje e rëndësishme. Nga afër tetëdhjetë sahabë është transmetuar se i Dërguari i Allahut (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) ka thënë: *"Ai që gënjen për mua qëllimshëm le të përgatitë vendin e tij në zjarr."*

Janë disa hadithe të cilat ose janë të dobëta ose janë të shpifura e që agjëruesi duhet të ketë kujdes prej tyre, e ato janë:

- *"Agjëroni që të jeni të shëndetshëm."*

Është hadith i dobët. Hafidh El Irakiu thotë në librin e tij "Tahrixhul Ihja", 3/75: E transmeton Taberaniu në "Evsat" dhe Ebu Nuajmi në "Kitabut Tibb" prej hadithit të Ebu Hurejres me zingjir të dobët. Sagani ka thënë: Është i shpifur, dhe ka thënë në "El Muhtesar": Hadith i dobët edhe pse kuptimin e ka të saktë sikurse që kemi cekur më lart.

- *Transmeton Selmani (Allahu qoftë i kënaqur me të) dhe thotë: "I Dërguari i Allahut (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) na e ka mbajtur një hutbe në ditën e fundit të Shabanit dhe ka thënë: "O ju njerëz, është afruar një muaj i madh dhe i begatshëm. Muaj në të cilin një natë është më e mirë se një mijë muaj. Muaj që Allahu e ka obliguar agjërimin e tij dhe faljen në natën e tij e ka preferuar. Ai që e vepron një vepër të mirë shpërblehet sikurse ai që e kryen një farz jashtë tij, e ai që e kryen një farz në të është sikurse t'i kryen shtatëdhjetë farze*

*jashtë tij. Ai është muaj i durimit, e durimi për shpërblim ka xhenetin. Është muaj i solidaritetit,* muaj *në të cilin i shtohet muslimanit furnizimi. Ai që i jep iftar një agjëruesi është sikur ..etj"*

Hadith i dobët që e transmeton Ibn Huzejme me nr: 1887 dhe El Mehamili në "Emalih" me nr: 293 si dhe Bejhekiu në "Shuabul Iman" me nr: 3608 dhe Ebu Shejh në Kitabuth Thevab prej hadithit të Selman El Farisi (Allahu qoftë i kënaqur me të). Hafidh Ibn Haxheri në librin e tij "Telhisul Habir" me nr: 1436 thotë: Hadith i dobët.

*Prej haditheve të dobëta gjithashtu:*

- *"Agjëruesi është në adhurim përderisa nuk përgojon."*

Në zingjirin e transmetimit të tij është AbdurrRrahim b. Harun e që Imam Dhehebiu e ka përmendur në librin e tij "Ed Duafa vel Metrukin" dhe ka thënë: E ka konsideruar gënjeshtar Darekutniju, ndërsa Hafidh Ibn Haxher në librin e tij "Et Takrib" thotë: i dobët.

- *"Këto të dyja kanë agjëruar nga ajo që e ka lejuar Allahu dhe kanë bërë iftar me atë që e ka ndaluar Allahu. Është ulur njëra te tjetra dhe kanë filluar t'i ngrënë mishrat e njerëzve."*

E ka transmetuar Imam Ahmedi nga një njeri, e ky prej Ubejdit shërbëtorit të Dërguarit (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) por, zingjiri i transmetimit është i dobët, për shkak të njeriut i cili nuk është emërtuar. Hafidh El Iraki ka thënë: Ai është i panjohur, ndërsa në transmetimin e Tajalisit është Rebi b. Subejh i cili është i dobët dhe Jezid b. Er Rrekashi i cili është metruk[1].

[1] **Metruk:** është term që përdoret për transmetuesin që dijetarët e shkencës së hadithit e kanë lënë dhe hedhur (refuzuar) transmetimin e tij për shkak të gabimeve të rënda gjatë transmetimit apo për shkak të akuzës për gënjeshtër në transmetimin e hadithit.

- *“Agjëruesi është në adhurim edhe nëse fle në shtratin e tij.”*

Në zingjirin e transmetimit të tij është Muhamed b. Ahmed b. Suhejl. Dhehbiu në librin e tij “Ed Duafa” thotë: Ka thënë Ibn Adijj: Është prej atyre që shpifin hadithe.

- *“Një Ramazan në Medine është më i mirë se një mijë Ramazane në vendet e tjera.”*

Në transmetimin e Taberaniut është Abdullah Ibn Kethiri për të cilin ka thënë Dhehebiu në “El Mizan” pasi që ka përmendur këtë hadith: “Nuk dihet kush është ky? Dhe kjo (që është thënë) nuk është e vërtetë si dhe zingjiri i tij është i errët.” E në këtë e ka mbështetur Hafidh Ibn Haxher në “El Lisan”. Gjithashtu e ka konsideruar të dobët Hejthemiu. Ky hadith ka edhe rugë transmetimi tjera por, që asnjëra nuk është e vërtetë.

- *“Ai që e arrinë Ramazanin e që ka diçka prej Ramazanit të mëparshëm që nuk e ka kompensuar, nuk i pranohet atij. Ai që agjëron agjërim vullnetar dhe ka për obligim të kompensojë diç nga Ramazani i mëparshëm, atëherë nuk pranohet prej tij përderisa ta agjëron atë.”*

Hadith i dobët. E ka transmetuar Ahmedi nga Ebu Hurejre e ky nga Pejgamberi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të). Pjesën e parë të tij e ka transmetuar Taberani në “El Evsat” dhe ka thënë: “Është veçuar me të Ibn Lehia”

- *“Ai që e prish agjërimin e një dite të Ramazanit dhe nuk është udhëtar le të prej kurban një deve, e nëse nuk gjenë le të ushqen të varfërit me tridhjetë sa’ hurma.”*

E ka shënuar Ibn El Xhevziu në “El Mevduat” dhe është pajtuar me këtë Sujutiu në “El Leali”, ndërsa Imam Dhehebiu ka thënë: Hadith i kotë.

*Gjithashtu prej haditheve të dobëta:*

❖ *"Le të ruhet prej tij agjëruesi."* d.m.th. kuhli (bojë për sy). E transmeton Ebu Davudi dhe Bejhekiu dhe teksti i hadithit të Bejhekiut është: *"Mos përdor kuhël gjatë ditës e ti je agjërueshëm, por përdore kuhlin natën."*

Ky hadith ka dy dobësi: Dobësia e Abdurr Rrahman b. Numan dhe mosnjohja e Numan b. Mabed, e në këtë ka aluduar edhe Shejhul Isam Ibn Tejmije në libërthin e tij "Agjërimi".

❖ *"Fillimi i muajit Ramazan është mëshirë, e mesi i tij është falje ndërsa fundi i tij është lirim nga zjarri."*

Ukajli ka thënë: Nuk ka bazë në hadithet e transmetuara nga Zuhriu. Si dhe e ka transmetuar Ibn Huzejme dhe ka thënë: Nëse hadithi është i vërtetë. Në zingjirin e tij është Alijj b. Zejd b. Xhedan e ai është i dobët. E Seid b. El Musejjib nuk ka dëgjuar prej tij gjithashtu në zingjirin e tij ka idtirab.[2]

❖ *"Rexhebi është muaji i Allahut, Shabani është muaji im ndërsa Ramazani është muaji i ymetit tim."*

Ibn Haxheri në "Tebjin El Axheb" me nr: 33 ka thënë: E transmeton Ebu Bekr En Nekkash, El Mufessir e zingjiri i tij është i përbërë (prej më shumë se një zingjiri) si dhe nuk dihet se Alkame ka dëgjuar hadithe prej Ebu Seidit dhe El Kisaij i përmendur në "zingjir" nuk dihet kush është, gjithashtu Ebu Bekr En Nekkash është i dobët dhe metrukul hadith.[3], këtë e ka thënë Dhehebiu në "El Mizan".

❖ *"Allahu i lartësuar iu ka shpallur melekëve që regjistrojnë veprat, të mos shkruajnë për agjëruesit nga robërit e Mi asnjë të keqe pas ikindisë."*

---

[2] El Mudtarib është një nga llojet e hadithit të dobët. Ai është hadithi i transmetuar në mënyra të ndryshme por, të barabarta e që nuk mund të bashkohen apo t'i jepet njërës përparësi. (Terminologji e hadithit)

[3] Sinonim i termit **'Metruk'.**

Ibn El Xhevzi e ka konsideruar të shpifur dhe e kanë miratuar të tjerët konkluzën e tij.

- *“Mos thuani Ramazan, ngase Ramazan është emër prej emrave të Allahut të lartësuar por, thuani: Muaji Ramazan.”*

Ibn Haxheri në “ El Fet-h” ka thënë: hadith i dobët, e ka transmetuar Ebu Masher Nexhih El Medenij nga Seid El Makburij e ky nga Ebu Hurejre, nga Pejgamberi. Ibn El Xhevzij e ka gjykuar si të shpifur por, Bejhekiu e ka gjykuar vetëm si të dobët. Ka edhe rrugë tjera transmetimi të cilat nuk janë të vërteta.

- *“Nëse xhumaja është në rregull edhe ditët tjera do të jenë në rregull e nëse Ramazani është në rregull, atëherë i tërë viti do të jetë në rregull.”*

E ka transmetuar Darekutni në “El Efrad” prej hadithit të Aishes si dhe e ka transmetuar Ibn Adijj, Ebu Nuajmi dhe Bejhekiu e në të është AbdulAziz b. Eban i cili është shumë i dobët.

- *“O Allah për ty agjërova dhe prej furnizimit Tënd bëra iftar.”*

Nuk është i saktë. Ibn Haxheri në “Et Telhis” ka thënë: Zingjiri i tij është i dobët, ngase në të gjendet Davud b. Zebrkan i cili është metruk. Hejthemiu ka thënë: Shumë i dobët.

- *“O Zot na e bën Rexhebin dhe Shabanin të begatshëm dhe na mundëso ta arrijmë Ramazanin.”*

E transmeton Bezari dhe Taberaniu e në zingjirin e transmetimit gjendet Zaide b. Ebi Rrukad për të cilin Buhariu thotë: Munkerul hadith dhe e ka konsideruar të dobët Nesaiu dhe Ibn Hibani. Gjithashtu e ka gjykuar si jo të vërtetë Ibn Haxheri në “Tebjinul axheb bima verede fi Rexheb”.

*O Allah, prano nga ne: agjërimin dhe namazin tonë të natës, ngase Ti je Ai që dëgjon dhe dinë. O Zot na fal neve, ngase Ti je Falës dhe*

*Mëshirues. O Zot na udhëzo në rrugë të drejtë. O Zoti ynë na jep të mira në këtë botë dhe në botën tjetër dhe na ruaj nga dënimi me zjarr. O Zot na ringjall me ata që i ke begatuar prej Pejgamberëve, të Sinqertëve, dëshmorëve dhe të mirëve, e sa shoqëri e mirë janë ata. O Allah na bën të kënaqemi me shikimin në Fytyrën tënde fisnike dhe deri atëherë të mos na ndodhë ndonjë e keqe apo sprovë që na devijon. O Allah na stolis neve me stolinë e besimit dhe na bën udhëzues, e të udhëzuar. O Allah na jep sukses në agjërimin e muajit të Ramazanit dhe faljen e namazit të natës në të dhe na furnizo me të mira në të.*